# Një Jetë Në Arrugën E Arritjes Në Lumturi Të Pakufizuar



## JETA E HÜSEYİN HİLMİ IŞIK

# HÜSEYİN HİLMİ IŞIK (rahmetullahi alejh)
# LIBRAT












































## JETA E HÜSEYİN HİLMİ IŞIK

Dijetar İslam, evlija dhe shkencëtar e epokës së fundit. Një kohë ka përdorur pseudonimin “Sıddîk Gümüş”. Ka disa vepra të botuara me këtë emër. Ka lindur me 8 Mars 1911 në lagjen Eyüp Sultan të Stambollit. Baba e tij Saîd Efendi dhe babgjyshi İbrahim Pehlivan janë nga fshati Tepova të qytetit Lofca të Plevne-së. Nëna Aishe hanëm dhe baba i nënës Hüseyin Aga poashtu janë nga qyteti Lofca. Babai i tij Said Efendi pas luftës Osmano – Ruse të ashtuquajtur Luftës së nëndëdhjetë e treshjit (viti 1877) ka ardhur si muhaxhir në Stamboll. Është vendosur në lagjën Vezirtekke ne Eyyûp. Said Efendiu vdiq në vitin 1929. Është varrosur ne varrezat e Eyüp Sultân-it. Nëna Âişe Hanım vdiq me 1954 dhe është varrosur në varrezat Bağlum.

**Fillimi i edukimit**

Hüseyin Hilmi Efendi sa ishte në moshën pes vjeqare ka filluar arsimin në mektebin Mihri Şâh Sultân që gjendej mes Xhamisë Eyyüb dhe limanit Bostan. Këtu e bëri hatmen e parë e Kur’âni kerîm’it. Në vitinë 1924 shkollën “Reşadiye Numune Mektebi” që gjendej po në atë lagje e përfundoi me suksesin shembullore. Atë vitë hyri në provimin pranues në gjimnazin ushtarakë që ishte transferuar nga Konja për në Stamboll me emrin “Halıcıoğlu Askerî Lisesi” dhe atë kalojë me suksesë shumë të mirë. Në vitin e dytë shkollor startojë me suksesë shembullorë. Çdo vitë shkollor përfundonte me sukses shembullore dhe merte lavdata nga shkolla dhe gjimnazin ushtarak përfundojë me sukses shembullor në vitin 1929 dhe u regjistrua në mekteb ushtarak të shëndetësisë.
Tërhoqi vëmendjen e arsimtarëve si i ri që mësonte shumë dhe me një përkushtim të lartë. Gjatë vijimit të gjimnazit, arsimtari i lëndës se gjeometrisë pas përfundimit të mësimit të rri kërkonte nga Hüseyin Hilmi Efendiu të përsëritte lëndën e spjeguar. Shokët i klasës i thoninë: “Kur po spjegon ti, më mirrë jemi duke kuptuar mësimin”.
Gjatë vijimit të gjimnazit, u dëshpërua tej mase kur vërejti se janë duke u sulmuar vlerat e shenjte fetare. Shokët e klasës që para disa viteve së bashku falnin namaz dhe agjeronin, duke rrënë preh i mashtrimeve hiqën dorë nga falja e

namazit. Mbeti i vetmi nxënësë që falte namaz dhe agjeronte. Shum u mërzitë për këtë gjendje vetmie. Në vitin 1929, vit i fundit të gjimnazit ishte tetëmdhjetë vjeqar. Natën e Kadr-it në shkollë të gjithë flinin. Ai s'kishte fare gjumë dhe u ngritë nga shtrati. Në mendimet e veta dhe në iman ishte mbetur i vetmuar. Ishte e mërrëzitur shumë. Doli në kopshtë. Tërë qielli ishte i kapluar me yje. Përballë Eyüp Sultâni, ose Hâlid bin Zeyd'i, vallet e detit që ishtë afër në Haliç, dukej që i thonin, "mos u mërzit, ti ke drejtë". Prej emocioneve filloi të qante me zë. Në vazhdim filloi lutjen: "Jâ Rabbî! Tye të besoi. Të dua ty dhe pejgamberin tëndë. Dëshiroj të mësojë shkencat Islame. Me jap forcë, të mos më mashtërojnë armiqë te fejës tonë". Allahü teâlâja ja pranojë këtë lutje të qëlluar dhe të sinqertë. Abdülhakîm Arvasi "rahmetullahi aleyh", që ishte një përson i shquar, me një dije të pafund dhe me zotësi maramendëse fillimishtë filloi t'ia dal në ëndër, pastaj më vonë u qfaqë personalisht në xhami dhe atë e lidhi për veti.

**Takimi me i lartësuarin dhe të nderuarin Abdülhakîm Arvasi**

Një ditë pas përfundimit të orëve u nis për në Bâyezîd Câmii për të falur drekën. Një plakë me fëtyrë që ndriqonte nur, ishte ulur mbrenda dhe ligjeronta nga një libër. Iu afërua dhe u ulë prapa shpinës së tij dhe filloi të ndigjoj ligjeratën. Folësi tregonte për mënyrën e vizitë së varrezave të evlijave. Pas pakë kohe filoi koha e namazit të iqindisë. Hoxha e mbylli librin dhe ja zgjati mbrapa duke thënë "Ky libër për riza të Allahut le të jetë një dhuratë për këtë efendi të vogël". Pastaj u ngrit dhe filloi të falë namazin.
Hoxha efendiu nuk kishte parë atë fare duke hyrë në xhami. Qysh e kishte kuptuar që mbrapa tij është ulur në efendi i vogël? Pasi e morë librin filloi të falë kohën e namazit. Në koperetinë të librit shkruante "Rabita-i Şerîfe" ndërsa poshtë shkruante "Abdülhakîm". E pyeti personin që kishte afër dhe mësoi se personi që ia dhuroi librin ishte Abdülhakim Efendiu dhe se ditëve xhuma mbante vaaz në Eyüp Câmii. Priti deri ditën e xhumasë. Në xhaminë e madhe kërkojë hoxha efendiun por se gjeti dot. Pyeti një xhematli. "Ai është imamë në një xhami tjetër. Pasi falë namazin, zakonisht këtu vjenë. Jashtë të pretë", i thanë. Nuk mundë të qëndrontë mo në atë vend. Doli jashtë. Atë e pa pranë një dugoje ku u shitshin libra.
Pasi xhemati filloi të dalë nga xhamia pas faljës së namazit, Abdülhakim Efendi u ngritë, pastaj hyri në një hapësirë të vogël që shtrihej në një anë të xhamisë. U ulë në një minder të vendosur në një lartësi dhe filloi të ligjerojë nga libri të cilin e kishte përpara. Hüseyin Hilmi Efendi ishte ulur përballi hoxhës dhe me një vëmendje të veçantë ndigjonte fjalët e hoxha efendisë. I ngjante një personi të varfër që kishte zbuluar një pasuri të madhe, një personi i etur që kishte hasur një burim të ujit ftohtë si akull. Nuk i ndante sytë nga Seyyid Abdülhakîm Efendiu. Shiqonte fëtyrën e bukur dhe plotë nurë e efendiut dhe me një vëmendje të veqantë ndigjonte çdo fjalë që dilte nga goja e këtij mubareku. Në ato mo-



mente kishte humbur vetën, kishte harruar punët e dynjallakut, shkollën dhe çdo sendë tjetër. Ju dukej sikur diçka i ëmbël qarkullonte nëpër trupin e tij dhe sikur e pastronin duke e larë. Tregimet e para dha fjalët e para të përmendura nga hoxha efendiu e kishinë gëzuar Hüseyin Hilmi Efendiun tej mase. I ngjante personit që vite me rrallë ka pritur një ni'met për të cilin i kanë thënë se është i "keqe", por i cili u bë i qartë vetëm me një ligjeratë.
Por për fatë të keqë një orë kishte kaluar dhe përfundoi ligjerata. Ky ligjeratë për Hüseyin Hilmi Efendiune u dukë si një moment shumë i shkurtë. Si person i sapo quar nga gjumi me një shpejtësi e futi në gjep fletorën në të cilin mbante shenimet dhe së bashku me turmën doli jashtë. Duke lidhur këpucët e vetë me lidhëse dikush iu afrua dhe i tha në vesh "Efendiu i vogël. Ti më pëlqeve shumë. Shtëpia ynë është skajë varrezave. Eja tek ne. Do të bisedojmë". Personi që i tha këto ishte vetë Seyyid Abdülhakîm Efendi.
Në atë mbramje Hilmi Efendi pa një andër "Ishte një qiel i vizëluar, kaltërt pa asnjë reje. Skejët tijë ëshin të rrethuar me rrethojë hekuri ngjasjshëm me pupollat e xhamive. Për një moment në atë hapsirë hyri njëri me fytyrë plotë nur. Kur e qoj kokën pa se ai ishte Seyyid Abdülhakîm Efendiu." I shqetësuar i doli gjumi. Pas disa ditëve prapë në andër pa "një personë që ishte ulur pranë sandukasë në Tyrben e Hazret-i Hâlid'it. Fëtyra i shkëlqejte si hëna. Njerëzit pritshin për t'ia marrë dhe puthë dorën. Hilmi Efendiu shkoi dhe filloi të pres ne rend. Në moment që i erdhe rradha për t'ia puthë dorën i doli gjumi".

**Nuk u nda më dhe gjithmon i rrinte afër**

Tani filloi më shpesh të vizitoi shtëpinë e Abdülhakîm Efendiut. Ndonjë herë vinte para namazit të sabahut, qëndronte deri pas jatësisë, dhe atë herë pa pasë dëshirë farë të largohet vështirë u ndante prej tij. Ndonjëherë u silte sikur ka harruar të gjitha sendet dhe se rrishtas ka filluar të shihte me sy. Gjatë ushqimit, në namaz, gjatë një pushimi ose vizitës së ndonjë vendi nuk dëshironte të ndahët fare nga Abdülhakîm Efendiu. Kishte kujdesë më të veçantë për sjelljet e veta dhe gjithmonë e ndigjonte atë. Vërehej se po kujdesët që as një minut i kohë mos ti shkonë huqë. Gjatë diteve pushimi, në kohën e lirë, gjithmonë preferonte të

shkonte aty. Asnjëherë nuk ndodhë që të mos jetë në ligjeratat – vaazet e hoxhës në xhami. Abdülhakîm Efendiu në fillim atij i dha do libra në gjuhen turke, pas disa muajve atë e mësojë gjuhen arabe dhe persishte. Filloi të mësojë gramatikën dhe masdarët Emsile, Avâmil dhe Simâ'î. Pastaj mësoi për mendsh kasiden Emâlî, vepren e Mevlânâs "Hâlid Dîvânı" dhe librën për logjikë "İsaguci".
Detyra e parë që ja dha Hüseyin Hilmi Efendisë, Seyyid Abdülhakîm Efendiu ishte përkthimi i disa fjalive nga gjuha araba në gjuhën turke nga vepra e quajtur "Kazâ-kader" të İmâm-ı Begavî's. Përkthimin e bëri ditën e nesërme dhe i tregojë hoxhës së vet. "Shumë bukur, përkthimin e keni bërë qysh duhet. Më pëlqej shumë" tha ai. (Ky përkthim gjendët në faqën 412 të librës "Seadet-i Ebediyye")

**Transferimi nga Fakulteti i Medicinës në atë të Farmacisë**

Hüseyin Hilmi Efendia kaloi në klasën e dytë të shkollës së medicinës me sukses shembullore. Kishte kryer me sukses provimin sezonal për eshtrat, tani kishte ardhur koha për praktikësn - lëndën me kadavra. At javë vizitojë lagjën Eyüp. Ishin duke nejtur në kopshtin e Abdülhakîm Efendiut kur ju drejtua Hüseyin Hilmi Efendisë, "Ti mos u bo doktor. Bëre transferin ne Farmaci! Kjo do të jetë më mirë për ty" i tha. Ai ju përgjigj: "Po unë jam studneti më i mirë i klasës. Nuk më lejojnë të transferohem në Farmaci" ju përgjigj Hüseyin Hilmi Efendia, ndërsa lidhur më këtë Abdülhakîm Efendiu i tha: "Ti bëje kërkesën me shkrim. Inşâallah Allahü teâlâ ta bënë mundshëm këtë", tha. Pas paraqitjes së kërkesës për transfer Hilmi Efendia u regjistrua në klasën e dytë në Farmaci. Me urdhër të Abdülhakîm Efendiut u parapagua si abonent për gazetën "Le Maten" që dilte në Paris dhe në bazë të kësaj fillojë të mësojë gjuhen franqeze. Pas përfundimit të shkollës së Farmacisë në Spitalin Gülhâne e kreu me sukses stazhin një vjeçar. Pas kësaj fitoi gradën e togerit dhe u punësua si ligjerues në Shkollën Ushtarake për Medicinë.

**Spikje e një formule e re kimike**

Ndërkohë urëdhërohet nga mësuesi dhe filloi të vijojë Shkollën e Lartë për Inxhinier të Kimisë. Nga profesori Von Mises merte njohuri për matematikën, nga Prager-i mekanikën, nga Dember-i fizikën dhe nga Gross-i kiminë. Punoi së bashku me profesorin Arndt. Fitoi mbështetjën e tij. Pranë Arndt-it qëndroi gjashtë muajë dukë bërë ushtrime dhe analiza. Bëri sintezën e materialit Nitron - esterin e Phenyl-cyan-nitromethan dhe zbuloi formulën kimike të tij.
Ky punim shkencor ndolli për herë të parë dhe u botua në revistën për shkencë të Shkencave Natyrore dhe në librin e Kimisë me titull "Zentral Blatt" të botuar në Gjermani të vitit 1937 dhe numrit 2519 ku është shënuar edhe emri i autorit (H. Hilmi Işık).
Hüseyin Hilmi Işık e fitojë drejtën dhe mori diplomën e Inxhinierit të Lartë të



Kimisë me numrin 1/1. Në atë vit ai ishte i diplomuari i parë nga Inxhinieria e Lartë e Kimisë edhe për këtë u botuan lajme në shtypin ditorë të asaj kohe. Për arritje e këtij suksesi ai u transferua në klasën e kimisë ushtarake dhe u emërua si kimistë për gazëra të helmueshëm. Këtu qëndroi njëmbëdhjetë vite dhe punoi së bashku me Drejtorin e Fabrikës "Auer" Merzbacher, me doktorin e Kimisë Goldstein dhe ekspertin për lami të optikës Neumann. Prej tyre mësoi edhe gjuhen gjermane. U bë ekspertë për gazërat luftarake. Pati mjaftë suksese në punë.

**Inxhinier i gramatikës**

Hüseyin Hilmi Işık "rahmetullahi aleyh", gjithmonë kur ka pasur mundësi ka vizituar Stambollin. Kur këto vizita u vështirësoheshin atë herë filonte të shkruante letra dhe dergonte me postë. Në një përgjigje që ja kishte dërguar Abdülhakîm Efendiu kishte thënë këtë: "I dashuri Hilmi dhe Sedat! Sapo e mora letrën e juaj e bukur. Më gëzojë tejë mase. Pëkthimi i Avâmil'it është bërë bukur. Domethanë, paskeni kuptuar. Hilmia do të ketë dobi prej kësaj. Edhe Sedati do të ketë dobi. Avâmil'i ka një filim dhe një përfundim. Ata do të ju përcjellë në ndonjë mënyrë. Vetëm si bazë sintaksore mjafton për të kuptuar. Pastaj ju jeni aftësuar si inxhinier i kimisë, tani e tutje do të jeni edhe inxhinier i sintaksës dhe morfologjisë. Në momentin kur rritët numri i inxhinierve të diplomuar, do të bie vlera e tyre. Ky llojë inxhinieri që do të keni ju do të jetë i rradhë dhe në përfundim të siper. Mu për këtë do të jetë i çmuar. Qëndrimi i juaj atje pra do të jetë edhe në dobi të shtetit. Pranoni duat dhe përshëndetjet tona."

Në një letër thoshte: "Jam falenderues për letrën të cilin më keni derguar. Lutem

që të jeni shëndosh e mirë. Ju sugjerojë gjersisht që të lexoni librin e titulluar Mektûbât-ı İmâm-ı Rabbânît që do të jetë një udhërrëfyes i juaj edhe për këtë botë por edhe për ahiret edhe pse e them se për të kuptuar mesazhin e shkruar në libër duhet një dhunëti të veçantë!...”

Hüseyin Hilmi Işık gjatë qëndrimit në Mamak, lexoi përkhtimet në gjuhen turke nga tri libra me titull “Mektûbât” të İmâm-ı Rabbânî’t dhe të birit të tij Muhammed Masûm’i dhe prej këtyre gjashtë librave sipas rradhës së shkronjave e përgatiti një përmbledhje. Në faktë kjo përmbledhjë përbante tre mijë e tet qind e dyzet e gjashtë nene dhe në rastin e parë kur erdhë në Stamboll i lexojë Seyyid Abdülhakîm Efendisë. Të gjitha ndigjojë me vëmendje, dhe i pëlqejë shumë. “Ky në faktë është bërë një libër. Vendosja titullin “Shkrimet pa Vlerë” i sugjeroi. Kur vërejti se Hüseyin Hilmi Işık ishtë habitur me këtë propozim tha: “A se kuptove? A mund të caktohet vlera reale e këtyre shkrimeve” i tha. (Ky libër është botuar nga Shtëpia botuese “Hakikat Kitabevi”)

**Martesa**

Me ndërmjetësimin e Abdülhakîm Efendiut, Hüseyin Hilmi Işık u marëtua me vajzën e Drejtorit të Fabrikës së Shtofërave në Karamürsel, Ziya Beut të quajtur Nefise Siret Hanëm. Pas përfundimit të ceremonisë së kurorëzimit në Komunë, Abdülhakîm Efendiu e bëri kurorën sipas rregullave fetare të metheb̈ëve Hanefî dhe Şâfi’î. Gjatë drekës së shtruar në darsëm u ulë pranë Hilmi Işık. Pas jatsisë bëri doven dhe duke u drejtuar nusës i tha, “Ti je edhe vajza, edhe nusja ime”. Në këtë mënyrë shihet qartë se ai pranoi Hüseyin Işık si të ishte djali i vet.

**Vdekja e mësuesit**

Ishte vjeshta e vitit 1943. Hüseyin Hilmi Işık “rahmetullahi aleyh” ishte duke pushuar në shtëpinë e vet që gjindej në lagjën Hamamönü në Ankara. Nipi i Abdülhakîm Efendiut  kishte emrin Fârûk Bej. Djali i Farukut, Nevzâd Işık që ishte me profesion avokat erdhi në shtepi dhe ju drejtua Hüseyin Hilmi Işık: “Hilmi abej, baba ime të thiri të vish tek ne”. U habit. I lartësuari Efendi çfarë punë mund të kishte në Ankara? Së bashku shkuan tek shtëpia e Fârûk Beut që ishte në lagjën Hâcı Bayram. Aty mësoi se Abdülhakîm Efendiut  ju ishtë caktuar vendëqëndrim i obligueshme në Ankara. Mësuesi i tij ishte shumë e lodhur dhe të dobësuar. Ishte ulur me një vend. Diteve në vijim, Hüseyin Hilmi Işık, çdo mbramje vinte, kapte prej krahu dhe shoqërojte deri tek dhomë e fjetjes. E mbulonte në shtratë dhe pas leximit me zë të duave “Kul-e’ûzü” u kthehej në shtëpi të vet. Gjatë ditës njerëz që vizitonin u ulënin në kariga përballë tij, dhe pas qëndrimi të shkurtër u largonin. Hüseyin Hilmiun e merte gjithmonë pranë dyshekut të shtrirë dhe me zë të ultë i tregonte diçka. Pas njëzet ditëve vdiq po në këtë vend. U voros në varezat Bağlum. Me sugjerimin e djalit të ndjerit Ahmed

Mekkî Efendi, hyri në varrez dhe kreu obligimet fetare gjatë vorimit. Më tutje Mekkî Efendiu tha: "Sa ishte në jetë baba im shumë e ka dashur Hilmi Işık Efendiun. E njeh zërin e tij. Telkînin për të vdekur le të këndon Hilmiu!". Edhe këtë detyrë Hilmi Işık Efendiu kreu me një përkushtim dhe respekt të madh.

Hüseyin Hilmi Işık "rahmetullahi aleyh", disa vite më vonë në Stamboll porositi gurin e mermerët me shkrim dhe atë e vendosi tek vori i të ndjerit. Ai porositi gurë për varrezë me shkrim dhe vendosi mbi varreza të respektuarit Seyyid Fehîm në qytetin Van. E meremetoj edhe varrezat e Abdülfettâh Akri dhe Muhammed Emîn Tokâdî që gjendëshin në Stamboll. Në vitin 1971 vizitojë qytetët Delhi, Diyobend, Serhend dhe më vone edhe Karaqi; në qytetin Paniput resatauroj varrezat të lartësuarit Senâullah Dehlevî dhe shoqës së tij Mazhar-ı Cân-ı Cânân dhe rregullojë ato.

Hüseyin Hilmi Işık, pas vdekjës së diellit të shkencës dhe dijenisë Abdülhakîm Efendiut, vendosi të kontaktoi djalin e respektuar të ndjerit Seyyid Ahmed Mekki Efendi që një kohë ishte myftiu në Üsküdar dhe Kadikoy dhe u pranua të jetë mësimdhënës në hallkën e dijenisë. Me një angazhim dhe përkushtim të madhë mbante mësime nga maharet, dhe shkencat (fıkh), (tefsîr), (hadîs), ma'kûl dhe menkûl, üsûl dhe fürû. Me ditën 27 e muajit të shenjtë të Ramazanit në vitin 1953 (H. 1373) ditë të diele, me një suksesë të madhë diplomoi.

**Jeta në Arsim**

Hüseyin Hilmi Işık ishte i punësuar si arsimtarë për lënden Kimi pranë Gjimnazit Ushtarak në Bursë në vitin 1947. Më pastaj u emërua drejtor i shkollës. Në vazhdim në gjimnazet ushtarake në Kuleli dhe Erzingjan shumë vite punoi si arsimtarë i lëndës Kimi ku diplomuan me qindra oficer. Në vitin 1960 u pensionua por vazhdoi të punoi pranë Gjimnazit Vefa, Shkollën Imam Hatip në Fatih dhe Cağaloğlu si dhe në Institutin për Zanate në Bakırköy ku jepte mësimet e Kimis dhe Matematikës dhe si pasojë ngriti shumë gjenerate te rinjëve me iman.

Në vitin 1962 Blejti Barnatoren Qendrore në Jeshilköy. Si pronar dhe drejtor i përgjegjës për shumë vite dha kontribut për ruajtjen e shëndetit.

**Shkrimi i veprës "Seâdet-i Ebediyye"**

Hüseyin Hilmi Işık "rahmetullahi aleyh", në vitin 1956 botoi veprën e tij "Seâdet-i Ebediyye". Me kerkes dhe mbështetjën e lexuesve përgatiti edhe vëllimin e dytë të librit "Seâdet-i Ebediyye". Këtë vepër botoi në vitin 1957. Këto dy vepra, mes rinisë të pastër u pritën aqë mirë saqë lidhur me vlerat Islame filuan të vërshojnë pyetjet. Për tu përgjigjur interesimit dhe të gjitha këtyre pyetjeve, përgatiti librin e tretë dukë përdorur edhe literaturën dhe librat me vlerë dhe me sqari-

me dhe plotësime botoi vëllimin e tretë në vitin 1960. Këtro tre vepra i bashkoi në një libër të veqantë të cilin e emëroi “Tam Ilmihal” dhe atë botoi në vitin 1963. Meqë vazhdonin të vinin pyetjet e ndryshme nga lexuesit në çdo ribotim të librave vendoste materiale shtesë kështu që u krijua në vepër madhështor prej 1.248 faqeve. Ky vepër u përkthye ne gjuhen angleze dhe me titull “Endless Bliss” u botua si komplet prej pesë librave.




I biri i respektuar i dijetarit madh Abdülhakîm-i Arvasi, i lavdëruari Ahmet Mekki Efendi, në parathënjen e veprës së tij “Seâdet-i Ebediyye” mes tjerave thotë: “Njeri prej autorëve përsosur dhe e lartë kishte botuar një vepër me titull “Seâdet-i Ebediyye” të cilit ja qita një sy para do kohe. Në këtë vepër e gjeta të dhëna nga shkencat kelam, fıkıh dhe tassavuf. E vrejta së të gjitha këto kishte marur nga librat dhe burimet e pejgamberëve. Në këtë libër nuk ekziston asnjë njohuri ose fjalë që nuk është në përputhje të plotë me itikâdin Ehl-i sünnet velcemâ’at. O rrini i pastër! Njerzit fetarë dhe kombëtar, merrni njohuri për fenë nga ky libër që nuk ka të ngjajshmën e që nuk do të ketë edhe në të ardhmen!”

**Aktivitetet Dijetare**

Hüseyin Hilmi Işık në vitin 1966 në Stamboll bëri hapjen e shtëpisë botuese Işık Kitâbevi, ndërsa më vonë hapi shtëpin botuese tjetër me emrin Hakîkat Kitâbevi. Në vitin 1976 formoi fondacionin e quajtur İhlâs Vakfı. Botoi më shumë se njëqind titull librash në gjuhen turke, gjermane, françeze, angleze dhe duke përdorur procesin e ofset edhe në gjuhen arabe dhe persishtë. Të gjitha këto shërbimet thoshte së të ketë arritur të bënte me mbështetjen dhe ndihmën e lartësuarit Seyyid Abdülhakîm-i Arvâsî dhe dashurisë së pakufizuar ndaj veprave dhe punës së dijetëarëve të lartë Islam.

Hüseyin Hilmi Işık “rahmetullahi aleyh”, ka theksuar se dashurinë, thellësinë dhe kënaqësinë që ka përjetuar ndaj bisedave dhe vaazve të Seyyid Abdülhakîm Efendiut nuk ka përjetuar askundë tjetër. “Tani, ato ditë që më përkujtohen ishin kohëra më të lezetshme të jetës ime” nënvizonte ai duke përsëritur këtë bejit në vijim:

Zi-hicr-i dositân, hûn şüd derûn-i sîne cân-ı men,
Firâk-ı hem-nişînân suht magz-ı istehân-ı men!

(Si pasojë e vetmisë nga më të dashurit, shpirti im është duke vajtuar në gjoks,
Ndarja prej më të dashurve të mi, është duke djegur palcën e eshtrave të mi!)

Hüseyin Hilmi Işık, në të gjitha bisedimet dhe ligjeratat lexonte nga veprat e shkruara nga dijetartë të lartë Islam. Në momentet kur transmetonte mendimet e İmâm-ı Rabbânî't dhe të Abdülhakîm-i Arvâsî'të gjishmonë sytë i mbushënin lotë. Citonte thënjen "Kelâm-ı kibâr, kibâr-ı kelâmest." Kjo në përkthim ka këtë domethënje: "Fjalët e njerëzve të mëdha, janë fjalë më të mëdha."

**Vdekja**

Hüseyin Hilmi Işık "rahmetullahi aleyh", ka vdekur me datën 26 Tetor 2001 (H. 9 Şabân 1422). Në namazën e xhenazes që u fal në xhaminë Eyüp Camii ëshin prezentë me mijëra xhematli. U varros në Eyüp Sultan.

Hüseyin Hilmi Işık, ka patur një vajzë dhe një djalë. Djali i tij Abdülhakim Bey vdiq shtatë muaj para babës së vet. Dhëndër e ka nipin e Enver Örenit që ishte pronari i İhlas Holding' ut, A. Mücahid Ören. Nip tjetër e ka birin e Abdülhakim Beut, Ferruh Işık Bey.

Bashkëshortja e Hüseyin Hilmi Işıkët, Nefise Sîret Hanım ka vdekur me 28 Shkurt 2009 dhe është varrosur pranë burit të vetë.

Hüseyin Hilmi Işık "rahmetullahi aleyh", tërë jetën ka sugjeruar se duhet të kalohet mirë me njerëzit dhe se njërëz duhet të pajisën me sjellje dhe edukatë - ahlak të mirë. Gjatë jetës u kujdesë shumë të mos jetë përqarës dhe hapës i rrugës për kaos si pasojë e fitnes- thashethëmet dhe gjithmonë ka sugjeruar njerëz që të ruhen prej kësaj të keqeje. Popozonte që njerëz duhet të jenë të buzëqeshur, të janë buku dhe të vishën bukur. Në këto kohëra vetëm në këtë mënyrë mund të kryhen shërbime me anë të Islamit. Kurr nuk u marr me politikën. Nuk kishte qef të takohet me njerëz nga politika. Me mijëra nxënësë që i shkolloi dhanë kontributin e tyre në zhvillimin e shoqërisë. "Ehl-i Sünnet është ai person që nëse vetëm një orë qëndron me një vëndë, aty lenë një gjurmë të hajrit" thoshte. Hüseyin Hilmi Işık "rahmetullahi aleyh" ishte gjithmonë mirnjohës dhe falenderues. Ka pasur shumë reshpekt për parardhës në të kaluarën. Ka dashur dhe qmuar shumë dijetarët Islam dhe Osmanlit dhe ka qenë mirrënjohës për kontributet e tyre. "Po të mos ishin Osmanlitë, në tani nuk do të ishim Mysliman dhe Ehli sünnet" thoshte. Anëtarët e familjes dhe nxënësë të hoxhës së vetë të ndjerë Seyyid Abdülhakim Efendiut i ka dashur dhe respektuar dhe këtë e ka konsideruar si një obligim moral. Ka respektuar Seyyid-et (pasëardhës me prejëardhje

nga pejgamberi). Tërë jetën kishte përkushtuar për të bërë shërbime për këta njerëz, për të ndihmuar materialisht dhe moralisht dhe këto i ka konsideruar si një detyrë shumë i rëndësishëm.

“Mrrekullia më e madhe është të jemi në rrugë të drejtë” thoshte. Namazin dhe ibadetet tjera shihte si detyrë primare duke nënviziar se “Në një punë që pengon faljen e namazit, nuk ka hajër”.

Hüseyin Hilmi Işık “rahmetullahi aleyh”, nuk u mërzit shumë për sende që nuk bënin dëmë fejës. Halitjen dhe zhurmën e fëmijve e konsideronte si një gjë normale. Por ishte kundër mësimit të dobët dhe të mangët për fenë dedikuar fëmijve. Nuk ka pasur kapital ose patundshmëri. Ishte shumë punëtor i madhë. Të gjita që ka pasur ka shpenzuar për botimin e librave dhe shpërndarjen e tyre në tërë botë.

Ishte një njeri thjesht dhe modest. Kur nuk ka konsideruar vetin më të lartë se të tjerët. Para njerëzve që ndigjonin thonte: “Gjynahët që kam bër unë janë më të mëdha së të juaja, sepse unë jam më i moshuar se ju”. Mysafirët që vizitonin shtëpinë e tij u respektoheshin dhe shërbehëshin në mënyrë të duhur. Të gjitha nevojat e shtëpisë siguronte. Dru dhe qymyrin blente vetë, faturat dhe tatimet depononte personalishtë.

Hüseyin Hilmi Işık “rahmetullahi aleyh”, nga familja e vetë kishte mar edukatën Osmane, Dijenin lidhur me tasavvuf-in kishte mësuar nga Seyyid Abdülhakîm Efendiu. Në mesin e më të moshuarëve nuk ka praktikuar të fol, me askend nuk ka polemizuar, është kujdesur për sjellje, zakonisht rinte ulur në dy gjurë, uljen kambkryq e konsideronte një sjellje jo e mirë. Gjatë vizitë së Myderrisit të Bursës Ali Haydar Efendi, pasi që dy orë ishtë qëndruar i ulur në gjurë ai ju drejtua studentëve duke thënë: “Shiqoni Hilmi Efendiu dhe mësoni edukatë”.

**Sjellje e mirë - ahlaku**

Hüseyin Hilmi Işık ishte shumë i sjellshëm dhe kishte edukatë shumë të mirë. Gjatë kohës sa ishte i punësuar në Fabrikën për Maska në Mamak, aty punonte një i ri me emrin Xhemal. Babai vet Eyüb Necati Perhiz nga Konja ishte këshilltar në Dijanet të Turqisë. Pas një kohe i riu kishte ndërrua dhe përmirësuar plotësisht fjalorin dhe sjelljet duke kujdesur për personifikimin dhe kishte filluar të falte namazet. Kur e pyti djalin çka ndikoi në këtë ndryshim të madh ai tha se kan një epror ushtarak me një sjellëje shumë të mirë. Prej frige që pranë tij do të gabojë të përdorë personifikimin edhe në shtëpi ka vendos që të ushtroi të përdorë këtë mënyrë gjatë bisedës. Babai i riut shumë u habit. E porositi djalin të vizitoi Hilmi Efendiun në shtëpi të tijë për t’i falenderuar për këto ndrshime që vrehëshin tek djali i vet. Hilmi Efendiu tha “Baba juaj është i moshuar. Nuk

do të kishte hije që ajë të vi këtu, më me vend do të ishte ne të vizitojmë atë” tha; dhe një ditë bëri vizitën.

Në kohën kur ishte i angazhuar për botimin e librit “Seâdet-i Ebediyye”, oficerët ushtarak gjatë vitit disa here mernin dy rroga. Njërin prej rrogave kursente dhe atë shpenzonte për botimin e librit.

Hüseyin Hilmi Işık “rahmetullahi aleyh”, ishte njeriu i durueshëm dhe me sabër. Kur nga njerëz vinte ndonjë siklet ose vështirsë duronte dhe nuk kundërshtonte. Sipas situatës ndonjë herë ishte më i butë se pambuku, por në situata kur sulmoheshin vlerat fetare, karshi bid’ahteve dhe gjynaheve ishte ashpër dhe sert si çeliku. Ishtë trim në atë sasi sa lejon feja jonë. Nuk kishte frik që të shrkuante të vërtetat në librat e vetë duke cekur se “Duhet të figohemi vetëm Allahut” por kishte kujdes shumë të madhe të mos ndodhë fitne – thashethame. Myslimani përmbahet rregullave të fesë dhe nuk bënë gjynahe; respekton ligjet dhe nuk bën krime. Shumë lexonte hadisi sherifin: “Dashuria ndaj vatanit, burron nga imani”. Hüseyin Hilmi Işık “rahmetullahi aleyh”, ishte një dijetar i madh i asaj kohë për arsye se ka qenë një njeri i arsimuar dhe me edukatë fisnike për vlerat dynjallakut dhe ahiretit, posaqërisht nga lamitë e shkencave natyrore, mjekësia dhe farmacia. Secila fjalë që folte njërzve kishte mbështetjën në shkencë, dijeni dhe përvojat e fituara gjatë praktikave dhe kur ky përvoj krahasohej ve vlerat themellore të fesë dhe duke krahasuar dhe matur mirë çdo fjalë që duhet folur, çdo fjali i tij kishte një ambëlsirë dhe kuptim të plotë për dynja dhe ahiret. Me fjalë të tjera, ka qenë një person dhe ligjerues shoqi i cilit vështirë se mund të vijë ma në këtë botë.

Prej librave më të vlefshme bëri përkthime dhe me përmbledhjen e kryer përgatiti vepra autoriale. Sa i përket Akaidit, posaqërisht bindjen Ehl-i Sünnet vel Cemâat, me një gjuhë të thjeshtë dhe kuptueshëm qartësojë kuptimin e saj dhe ishte ndër parët që ndihmojë në përhapjen e saj. Duke përdorur dhe sqaruar shkrimet në librat Ehl-i Sünnetit  tregoi se të qenit anëtarë e meth’hebëve Hanefî, Mâlikî, Şâfi’î dhe Hanbelî do të nënkuptonte se këto janë alamete që të jesh në faktë Ehl-i Sünnet. Secili pjesëmarës duhet të respektonte regullat që janë përcaktuar sipas meth’hebëve që i përkasin, por në rast nevoje dhe në situata të veçanta, mund të bëhet njetë për kryerjen e obligimeve fetare dhe personi të përshtatët njërit prej këtyre katër meth’hebëve dhe se ky nënkupton se ka kryer obligimin sipas alametit Ehl-i Sünnet. Prova për këtë pohim ka gjetur në librat e Ehl-i Sünnetit. Në vepren e vet “Seâdet-i Ebediyye” dhe në librat tjera ka shkruar për mijera raste. Në këtë mënyrë ka ndihmuar në rilindjen e shkencave të vjetra që kishin filluar të harohen. Duke pasur parasysh gjithmonë hadîs-i şerîfin ku thuhet: “Në një situatë kur ymeti im fillon të prishët, personit që rikujton dhe rizgjadh një synnet i ipen sevapet e njëqind shehidëve” në veprat e veta shenoi gjërsisht për farze, vâcibe, sünnete, por edhe për mystehabët.

Në të gjithë anët e botës njoftoi në mënyrë të drejtë njerëz për vlerat Islame. Veprat e shkruara në gjuhen arabe dhe farsishte që konsideroheshin vepra më të vlefshme, duke i botuar të njejtë i përhapi në katër anë të botës duke i shtypur në Shtëpin botuese "Hakîkat Kitâbevi". Gjithashtu njoftoi lexuesit e shumta për rastet e largimit nga rruga e drejtë degët e prishtë të Vehhabi, Şii dhe Kadijanve. Itikadi Ehli sünnet filloi të gjallërojë, të lëviz dhe të gjelbërohet. Punët që e bëri në këtë drejtim, disa njerëz e vlerësuan si dîni tecdid (rilindje dhe forcim në fe). Hüseyin Hilmi Işık "rahmetullahi aleyh", në të njëjtën kohë ka qenë një poet dhe historian i dalluar. Llojë llojë vjersha dhe poezi të shkruara në stile të veçanta dhe të bukra janë botuar në librat e tij.

Gjatë mësimeve që mirte në një rastë Abdülhakîm Efendiu tha: "Njëmijë është një numër kemali – pjekurisë. Njëse një send përsëritët një mijë here mbahet mend. Por ti je i zgjuar, në rast se lexon pes qindë here do të mbahesh mend." Edhe kur ishte nëntëdhjet vjeçar nuk kishte humbur fare inteligjencën. Për këtë, kur ishte në moshën shtatëdhjet e pesë vjeçare ka lexuar shumë libra dhe burime, kishte kuptuar esencën e problemit dhe kishte botuar "Seâdet-i Ebediyye" dhe librat e tjera të çmuara. Njërëz kur e shifnin se me çfarë lehtësie zgjithte problemet nga fusha e girift trigonometrisë, kuptuan se përballë kanë një person që është vërtet njeri zotë i shkencës.

Hüseyin Hilmi Işık "rahmetullahi aleyh" ishte njeri i përkushtuar për ekonomi dhe kursim. Shpenzimet pa nevojë ka konsideruar të damshme.

Kur nuk ka pasur ndonjë punë ka qëndruar në shtëpi, është marrë me shkencë dhe punëve rreth përgatitjes së librave. Ju sugjeronte njerëzve që i donte që të lexojnë sa më shumë dhe të angazhohen në shpërndarrjen e librave. "Islami është një fe, që në çdo fazë të tij, zbatohet me ahlakun, itikatin dhe me amelet. Nëse sigurohen të gjithë, atë here është komplet. Përndryshe, feja e personit do të jetë i mangët." Çdo libër që përgatiti, plotësoi hapsirat e zbrasta dhe nevojat e kohës. Është shumë i kujdedsshëm për rruajtjen e shëndetit dhe vishej sipas stineve dhe motit. "Rryma elektrike e mbytë njeriun; rryma e ajrit e smunë njeriun"; "Për Myslimanët është vaxhib rruajtje e shëndetit, sepse vetëm në këtë mënyrë ibadetet mund të kryhen" thoshte. "Nuk duhet të dhimbësen parat të shpenzuara për shëndet" ishte mendimi tij.

Kohën e përdorte racional dhe në mënyrë më të mirë. Çdo punët i kryente në kohë të caktuara. Fjalëve të dhëna për afate kohore i'u është përmbajtur dhe ka kërkuar që edhe tjerët t'i përmbahen afateve të premtuara. Përshembull, gjitmonë ka dalë prej shtëpisë së tij në të njejtën kohë për të shkuar në barnatoren e vetë në Yeşilköy. Nuk ka ndodhë që as për një minut të dal ma vonë prej shtëpie. Njerëz që rrinin nëpër çajtore i shiqonte me buzqeshje duke nënvizar "Po të ishte mundur blerja e kohës së lirë me para, do të kisha ble kohërat e këtyre njerëzve,

për të punuar.” Qëndrimi largë nga puna, shkrimi dhe leximi, do të ishte kundër natyrës së krijimit të njeriut.

Në pyetje të njerëzve se si ka arrit të gjitha këto sende i'u përgjigjej: “Ju përmbajta hadisi sherifit në vazhdim: “Helekel müsevvifun” që do të thotë “Të gjitha ata që kanë thënë se do të bëjnë më vonë, janë humbës (vdekur).” Punën e sodit kur nuk kam lanë për nesër, dhe punën time kam kryer vetë. Në raste se kam dhënë detyrë dikujt tjetër të kryen një punë, gjithmon kam përcjelë rezultatin e saj. Në kohërat tona për të kryer me përkushtim shërbimet rreth Islamit, duhet të bisedohet me njerëz me gjuhën e tyre për të kuptuar, duhet të përdorim një gjuhë të butë e ambël dhe të jemi buyqeshur”, thoshte.
Në çdo punë përcilte rrugën e mesme, nuk ishte idhëtar e teprimit në çdo send. Tërë jetën tentonte të jetë hoxha më e mirë, evladi më i mirë, vlau më i mirë, bashkëshorti më i mirë, babai më i mirë, babgjyshi më i mirë, kojshija më i mirë dhe dijetari më i mirë.

**Kjo pjesë është marrë nga libri “İstanbul Evliyaları”, Cild. I https://i.arkeolo**



**varri i Abdulhakim Arvasi**

## LETRA E DYZET E GJASHTË – 46

Kjo letër është shkruar për nakib sejjid shejh Feridin "Rahmetullahi teala alejh". Është shumë e qartë dhe pa kurrfarë dyshimi se Allahu tealahu ekziston dhe së është vetëm një, si dhe Muhammed alejhisellami është resuli i tij. Tregon se ky dëshmi është (bedîhî) ashiqare dhe ska as nevojë që të mendohet për një gjë të tillë.

(Meqë është shumë i rëndësishëm këtë letër e kam botuar në faqen 553 të librit "Islam Ahlaki". Ju lutëm që të lexoni edhe nga ky libër!) Allahu tela juve mos t'ju largon nga rruga e babave të juaja që kanë qenë kerim. Të parit të tyre që është lartësuari më i madhe mandej edhe të gjithë tjerëve, pranoni duat dhe selamët tona! Se Allahu tealahu egziston dhe se është vetëm një, dhe se Muhammed alejhiselami është resuli i tij dhe se çdo njohuri edhe lajmë që ka sjell ai ka qënë i vërtet dhe drejtë, është ashiqare si drita. Është pa nevojë dhe humbje kohë të menduarit në këtë drejtim. Për të besuar zemra në këtë, kushti është që zemra mos të jetë prishtë, mos të ketë smundjën shpirtërore. Në raste kur zemra është i smurë dhe i prisht, për të siguruar që zemra të beson, duhet të mendohet dhe të hulumtohet. Vetëm në këto raste sigurohet që zemra të pastrohet (tasfiye) dhe të shërohet nga smundja. Nëse sigurohet që nga syri i zemrës të qohet (Basîret) perdja shpirëtore që pengonte atë, këtyre sendeve besohet me dëshirë. Përshembull, i smuri nga fshikëza e tëmthit nuk mund të marrë shijen e sheqerit. Prandaj duhet t'i tregojmë dhe vërtetojmë se sheqeri është i ambël. Por personi kur shërohet nga ky smundje, nuk ka nevojë të vërtetojmë këtë. Pra, nevoja e vërtetimit se shqeri ka shije të ëmbël, nuk e dëmton fare ambëlsinë e sheqerit. Personi që është vëngërosh, sendet që shikon i sheh nga dy dhe ka bindje se janë dy sende. Fakti që ky person i sheh senet sikur të jenë nga dy, por ky nuk do të thotë se janë dy sende. Edhe pse ai sheh nga dy, në faktë kemi të bëjmë vetëm me një send. Por tentimi që atë të bindim se ekziston vetëm një send, është shumë vështirë. (Smundje e syrit Doppelsehen në faktë është vëngërosh). (Për të qenë njeri Mysliman duhet vetëm që zemëra të beson dhe të bënë iman. Por, në çdo zemër të Myslimanit, përveq na armiku i mbrendshëm që është nefsi, ekzistojnë edhe smundjet që mburojnë nga armiq të hauj që janë shejtanët dhe shokët të këqijë. Nefsi, nga vetë natyra e tij është kundështar i Islamit. Zemra e smurë është (pëlqimi i nefsit, ose mosrespektimi i kushteve Islame. Pra, ai nuk respekton kushtet Islame, kënaqët me ato sende që ndalon Islami. Këta ndalesa në letrin njëqind e nëndëdhjet e shtatë janë të emëruara si (dynjallaku). Të qenit tejet i përkushtuar për dynjallak, ndikon në zvogëllimin e imanit në zamër. Mëse dikush arrinë që të largohet nga bisedat kote të njerëzve gafil, nga fjalët, shkrimet, librat, radiot dhe televizionet e tyre dhe pastroje (tezkiye) nefsin, dhe në këtë mënyrë arrinë që të shërohet nga sëmundja e injorancës, atë herë këta armiq të mbrendshëm dhe jashtëm nuk mund të smundin zemrën e tij. Me zbatimin e rregullave Islame, smundja që ka ekzistuar (duke lexuar istigfar) do të pastrohet

dhe zemra e tillë do të mbushet me iman. Për të pastruar nefsi nga sëmundje kronike që përcjell atë dhe sëmundjet tjera që vijnë nga jashtë, rruga më i mirë është që të përcjell bisedat e të lartësuarit myrshid-i kamil, duke lexuar librat e tij dhe duke zbatuar urrëdhërat e larta e islamit. Lidhur me këtë temë, shikoni letrat dyzet e dy dhe pesëdhjet e dy! Myrshid-i kamil është ai person që çdo fjalë dhe çdo punë është duke bërë në përputhje me rregullat Islame; pra është një dijetar i Ehl-i synnetit. Islamin duhët të njohë shumë mirë dhe duhet të jetë një dijetarë i mirëfillët.

Nuk është fare lehtë që njohurit fetare të vërtetohen me mendje të shëndosh dhe të bindit zemra me atë. Për të pasur një iman të bazuar në të dhëna të sakta dhe shpirtërore, në vendë të tentimit të vërtetimit, më mirë është që zemra të shërohet nga smundjet. Personin që është sëmurë nga fshikëza e tëmthit, në vendë që të tentojmë ta bindim se sheqeri ka një shije të ambël, rrugë më mirë është që të mundohem të sherojmë atë nga smundja. Një personit me një smundje të tillë, pa marrë parasysh se sa do të mundohem ta bindim se sheqeri ka një shije të ambël, ai nuk do të bindet dot. Sepse, sheqeri për atë është i idhët, mu për atë se ai është i bindur se është i idhët.

Sejjid Abdylhakkim “kuddise sirruh” patë theksuar këtë: Janë tre mënyra ose rrugë për të (kuptuar) për Mydrikin - personin që do te thote: për të kuptuar te tre mënyra, pjesë të trupit të tyre nuk duhet të jenë të smura. E para, ajo që vërehet (organët për marrjën e shijeve) të pamurit, ndigjimi, marrjës erë, marrjes së shijes se ushqimit, nxehtësisë, prekjes - gjendjen fizike. Këto veqori përveq që posedojnë njerëz, posedojnë edhe shtazët. Mos të ishin këto veqori njerëzit do të ishin si guri ose drur pa ndenja.
I dyti, (forca mendore) përbëhen nga ndenje e ndërsjell, memorje, paramendim, mytesarrifa dhe paramendimi i përfundimit që së bashku janë forca e pesë organëve që nuk mund të vërehen. Këto forca gjendën tek truni i njeriut. Asnjë shtazë nuk i ka këto veçori. Duke vërejtur një risi, një lajmë ose me vlerësimin që mburon nga përvoja këto forca mund të përcaktojnë prezencën e një sendi. Ato ndihmojnë ndarjen e të mirit nga e keqja dhe bëjnë ndarjen e dobishmit nga jo e dobitshme. Shkencat natyrore, llogaritja, bëhen në bayë të këtyre forcave dhe veqorive.

I treti, është (forca e zemrës) dhe atë e hasim tek myslimanët të përsosur, ose tek njerëz të lartësuara dhe emruara. Kjo force e zemrës që ndihmon ta para kuptojmë anën shpirtërore quhet (Basiret). Të njohurit fetara të kuptuara me këtë para ndienje, nuk mund të perceptohen me forcat mendore ose të shijeve. Sendet që janë mësuar me anë forcës mendore, edhe nëse njeriu do të mundohej me vite të mësojë dhe tregoi kalit cili është një ndër shtazët më inteligjente, nuk do të arrinte dot. Ngjajshm, njohurit të përfituara me anë të forcës zemërore, (njohurit fetare dhe përshembull marifetet), këta njerëz të zgjedhur, nëse për këtë folin

njerëzve tjer me vite, ata nuk mund ta koptojnë. Por gjithmonë ka njerëz më të lartë se këta ekzistuese. Njerëz më të lartë se këta janë Nebihet, prej Nebihve më të lartë janë Resulet, ndërsa Ylyl'azmët janë më të lartë se këta të fundit. Më të lart se ta janë ata që i takojnë Kelimijjet, Ruhijjet, Hullet dhe shkallës së Mahbubijjet. Ky shkallë më i lartë i takon Muhammed alsjiselamit. Forca e quajtur shpirti, gjendët në organin prej mishit të quajtur zemra. Është ngjajshme me rrymën në poqën elektrike, ose magnetit mbi mbështjellsën e telave elektrike.
Nefs-i emmare që gjendet tek njeriu, nuk beson shkencave fetare, natyrës, gjenzës dhe Islamit. (Mu për këtë, rregullat Islame janë të idhëta për nefsin dhe për këtë nuk dëshiron t'i përshtatës asaj. Nga natyra e vetë, zemra qysh prej formimit të saj është i pastër dhe pa mangësi. Por, smundja dhe refuzimi i Islamit nga ana e nefsit depërton deri tek zemra dhe kështu edhe zemra nuk dëshiron të zbatojë Islamin. Edhe nëse beson në Islam, përmbajtja e rregullave fetare i vjenë vështirë. Në rastë se një zemër është i smurë, edhe pas angazhimeve të shumëta për të vertetuar drejtësinë e Islamit e vërteta pa dyshim nuk mund të deportojë deri tek zemra. Për të aftësuar zemrën që të kuptojë e vërtetën pa dyshim, duhet të ndërpritet deportimi i smundjet nga mbrenda dhe jashtë, si dhe të shërohet smundja që është prezent. Pra, pa e (pastruar) zemrën dhe pa parandaluar smundjen e mohimit që është në natyrën e nefsit dhe pa e larguar shejtanin dhe shokë të këqi nga zemra këtë nuk mund të arrimë. Pastrimi i nefsit (tezkiye) bëhët në rrallë të parë duke ju përmbajtur ahkam-i Islamit, mandej me leximin e shume të dhikrit - kelime i tehvid e që është: "La ilahe illallah". Mandaj, këtë mund të ndihmon përcjelljen dhe ndigjimin e fjaleve dhe bisedave njerëve të shquar, pastaj me rabita dhe pastaj duke lexuar biografin e jetës së tij. Pastrimi i zemrëy bëhet me kryerjen e ibadeteve, posaqërisht duke falur namazët farz dhe duke lexuar shumë isgifar ( Në botimin e vitit 1999 të librit "Herkese Lazim Olan Iman" në faqen e nëndë, në veprën "Sa'adet –i Ebediyye" faqja 64. dhe librin "Hak Sözün Vesikalari" faqja 125. është shkruar për këtë). Pra pastrimi i zemrës bëhët në këtë mënyrë, ndërsa pastrimi i nefs'it duke lexuar (Kelim - i Tehvid) dhe këto janë theksuar në letrat numer 52 dhe 78. Shkolla, kolegu i punës, arësimtari, gazeta, televizioni, radio nëse janë opozitarë të Islamit dhe ahlakut, shihet qartë se këta shokë të kqinj. Zemra, kur lirohet nga sheri i këtyre tre armiqve (nefs-i, shejtani, shoku i keq), dhe kur lirohet nga sulmet e tyre, shërohet dhe shpeton nga smundja e lavdimit të haramit. Dashuri për Allah-un vetvetiu forcohet. Kjo ngjanë situatës kur nga një shishe derdhët uji pastaj hapsira e shishës mbushët me ajër. Në ajetin e nëntë të Surës Veshemsi, në përkthim të lirë thuhet: ( "Ai që pastron nefsin është liruar. Nefsi i cilëve është me gjynah, xhahilije dhe delalet, janë humbës").

Në veprën ("Mevakib Tefsiri") thuhet se me pastrimin e nefs-it bëhet edhe pastrimi i zemrës. Me çlirimin e zemrës prej dëshirave të kqija, edhe zemra çlirohet nga mahlukati i zemrës dhe haramet. Perkthimi i bejitit të Farisit do të ishte:

Nëse nuk ndërpritet kërkesa për haramet e zemrës, Zemra nuk do të jetë pasqyre për nurët e shejtë.

Të kqijat e nefs-it janë fliqësitë, sendet që uren Islami, që i ka shpallur harram (pra, dynjaja). Tani dolën disa që sendet që i ka ndaluar dhe i ka quajtur sendet e kqija Allahu e konsideojnë si risi, modë dhe gjërat përparimtare. Sendet dhe sjelljet që i ka lavdëruar Allahu ata e quajnë prapa mbeturi dhe injorancë. Ata që bëjnë haram tani janë shpallur artist, intelektual, njerëz përparimtarë, ndërsa myslimanët konsiderohen si kundërshtarë të risive dhe prapa mbetun. Nuk duhet të mashtrohemi më këta vlersime. Feja duhet të mësohet nga veprat e dijetarëve Ehl-i synnet.

Shihet qartë se ata që janë kundër Islamit të pastërt dhe rrugës që shpi në to, janë sikur ai i smundur që nuk mund të shijon ëmbëlsinë e sheqerit, pra janë të smurë. Edhe një përksim i një vargut të Farisit:

Nëse dikush është verbër, çfarë faji ka dielli?

Qëllimi i Sejr dhe sylukës (ecja në rrugën e tasavvufit) është pstrimi i zemrës dhe nefs-it. Pra shërimi i tyre nga smundjet. Në Suren Bekara, në ajetin e nëndë thuhet (Në zemrat kanë smundjet), pra nëse nuk shëron këto smundje nuk mund të ketë iman të vërtetë. Në situatë kur qëndrojnë këto fatkeqësit, me anë të mendimit në zemër formohet imani. Sepse nefs-i dëshiron të kundërtën, vazhdon të kundërshtonë dhe inatosët. Imani i tillë është sikur i smunduri i tëmthit të besonte se sheqeri është i ëmbël. Sado që thotë se beson në këtë pohim, ndërgjegja e tij thotë se sheqeri nuk është i ambël. Kur shërohet nga kjo smundje, atë herë me bindje të plotë dhe me iman thotë se sheqeri është i ambël. Imani i vërtet arrihet vetëm pas pastrimit të nefs-it, dhe shërimit të zemrës. Një iman i vërtet gjendët vetëm tek Evlijatë dhe nuk humbët. Në Suren “Junus” në ajetin e gjashtëdhjet i dy për personat që kanë veçori thuhet: (Dijeni që; për Evlijatë e Allahu tealasë nuk ka frikë nga azabi dhe mos sigurimi i qasjes në ni’metet). Allahu teala na mundësoftë që të gjithë të pajisëm me imanin e vërtet! Amin (Lexoni letrën numër 63!).

# HÜSEYİN HİLMİ IŞIK (rahmetullahi alejh)
# Librat Të Përkthyera Në Gjuhen Shqipe

vjen së shpejti

















## JETA E HÜSEYİN HİLMİ IŞIK

Dijetar İslam, evlija dhe shkencëtar e epokës së fundit. Një kohë ka përdorur pseudonimin "Sıddîk Gümüş". Ka disa vepra të botuara me këtë emër. Ka lindur me 8 Mars 1911 në lagjen Eyüp Sultan të Stambollit. Baba e tij Saîd Efendi dhe babgjyshi İbrahim Pehlivan janë nga fshati Tepova të qytetit Lofca të Plevne-së. Nëna Aishe hanëm dhe baba i nënës Hüseyin Aga poashtu janë nga qyteti Lofca. Babai i tij Said Efendi pas luftës Osmano – Ruse të ashtuquajtur Luftës së nëndëdhjetë e treshjit (viti 1877) ka ardhur si muhaxhir në Stamboll. Është vendosur në lagjën Vezirtekke ne Eyyûp. Said Efendiu vdiq në vitin 1929. Është varrosur ne varrezat e Eyüp Sultân-it. Nëna Âişe Hanım vdiq me 1954 dhe është varrosur në varrezat Bağlum.